


# KLITON NESTURI:

## MAL BERISHA SJELL REALITETET E MUNGUARA SHQIPTARO-BRITANIKE



Në historinë *tonë, që nga Lufta e Dytë* Botërore e deri në fund të shekullit XX, shumë gjëra nuk janë thënë ashtu siç kanë qenë dhe siç duhej. Janë shpikur armiq edhe kur nuk kanë qenë të tillë, janë krijuar situata dhe konflikte të paqena, dhe, për një arsye apo një tjetër, janë fshehur dobësitë tona.

Pas rënies së komunizmit, shoqëria shqiptare vuri re se kishte dalë nga ai sistem me dije sipërfaqësore dhe të cunguar. Ajo ishte mësuar të ushqehej me inat dhe urrejtje ndaj të tjerëve, të shfrehej me duf, por jo të mësonte të vërtetat. Njëra prej tyre ishte marrëdhënia me Mbretërinë e Bashkuar. Në tekstet e historisë, qëndrimi i Britanisë ndaj Shqipërisë dhe shqiptarëve paraqitej gjithnjë si armiqësor, indiferent, përfitues, dhe me etiketime të tjera të këtij lloji. Këto qëndrime përshkruheshin si të nisura që në shekullin XIX me Kongresin e Berlinit, për të vijuar me Konferencën e Londrës, ndarjen e kufijve të Shqipërisë, Traktatin e Fshehtë të Londrës, Konferencën e Parisit më 1919, incidentin e Kanalit të Korfuzit, e të tjera e të tjera. Sipas kësaj logjike, rezultonte se armiku më i madh i Shqipërisë dhe i shqiptarëve ishin britanikët – një nga monarkitë më të vjetra të Evropës dhe, njëkohësisht, vendi që i dha botës një frymë të re në politikë, ekonomi, zhvillim industrial, art, sport dhe kulturë.

Me këto dije të cunguar, shqiptarët hynë në shekullin XXI. Për të hedhur dritë mbi realitetet dhe të vërtetat britaniko-shqiptare, ambasadori Mal Berisha ka sjellë në shqip veprën e tij *"Realitete shqiptaro-britanike"*, në të cilën përfshihen zhvillimet ndërmjet dy vendeve në histori, diplomaci dhe kulturë. Duke hulumtuar me imtësi, ambasadori i nderuar na jep një panoramë të plotë të të gjitha këtyre zhvillimeve. Duke u zhytur thellë në histori, në këtë vepër shohim interesin e hershëm të Anglisë ndaj Shqipërisë, i cili nis që me udhëtarët e parë që u shfaqën në viset tona, hulumtimet që ata kryen dhe pasqyrimin e tyre në vepra të ndryshme me karakter njohës apo studimor. Pikërisht ata, si misionarë të parë, luajtën një rol të madh në marrëdhëniet dhe vëmendjen e mëvonshme të Mbretërisë së Bashkuar ndaj nesh, veçanërisht gjatë shekullit XX.

Në këtë vepër, pavarësisht qëndrimit pasqyrues, ambasadori Berisha, me shumë finesë, mban edhe qëndrime personale mbi çështje të caktuara, duke mos u mjaftuar si një studiues i kronikave historike, por duke u shfaqur edhe si një publicist, i mbështetur në reagime dhe reflektime të thella mbi të metat dhe dobësitë tona. Në të shohim një interes të vazhdueshëm të Britanisë së Madhe ndaj Shqipërisë dhe çështjes shqiptare, interes që kulmon me shpalljen e pavarësisë së Kosovës. Ndryshe nga sa mund të mendohet, qëndrimi i Tony Blair-it në mbështetje të luftës në Kosovë nuk

ishte një akt i rastësishëm apo një impuls i tij personal, por rezultat i një tradite të gjatë interesi dhe mbështetjeje britanike ndaj shqiptarëve.

E ndërsa britanikët e kanë bërë pjesën e tyre në lidhje me ne, tashmë na takon neve ta vazhdojmë dhe ta thellojmë këtë marrëdhënie, e cila fillon me orientimin drejt këtij aleati strategjik dhe vijon me paraqitjen gjithnjë e më të gjerë të vlerave tona historike e kulturore në jetën publike britanike. Vetë ambasadori Mal Berisha e mbështeti punën e tij si diplomat i lartë i shtetit shqiptar në Londër mbi diplomacinë kulturore, duke tërhequr gjithnjë e më shumë vëmendjen e autoriteteve dhe personaliteteve britanike.

Është realitet se sot në Britaninë e Madhe ka më shume miq të mëdhenj të Shqipërisë dhe shqiptarëve se sa më parë, ashtu siç në të po përvijohet edhe një komunitet shqiptar me profil të lartë e gjithnjë në rritje. Këto ura janë gjithnjë një ogur i mirëj, jo vetëm për të sotmen, por më shumë për të ardhmen e afërt, është drita e perspektivës.

Vepra “Realitete shqiptaro-britanike” e ambasadorit Mal Berisha, hap një udhë të re në botimet mbi njohjen e aleatëve tanë të vërtetë historikë. Ajo hedh dritë, pa ezauruar asgjë, duke lënë mundësi dhe shtigje për studime të reja prej autorëve që vijnë më pas.

Është një realitet se sot në Britaninë e Madhe ka më shumë miq të mëdhenj të Shqipërisë dhe shqiptarëve se sa më parë, ashtu siç po përvijohet edhe një komunitet shqiptar me profil të lartë dhe gjithnjë në rritje. Këto ura miqësie janë gjithnjë një ogur i mirë, jo vetëm për të sotmen, por sidomos për të ardhmen e afërt – janë drita e perspektivës.

Vepra *Realitete shqiptaro-britanike* e ambasadorit Mal Berisha hap një udhë të re në botimet mbi njohjen e aleatëve tanë të vërtetë historikë. Ajo hedh dritë pa ezauruar gjithçka, duke lënë hapësirë dhe shtigje të reja për studime të mëtejshme nga autorët që do të vijnë pas.